# Si u falën këta profetë

# Ibrahimi, Musa, Isa dhe Muhamedi

## (paqja qoftë mbi të gjithë këta)

## Si u falën këta profetë: Ibrahimi, Musa, Isa dhe Muhamedi (paqja qoftë mbi të gjithë këta)?

Njëherë shejh Ahmed Deedat, dijetar i madh musliman, e vizitoji qytetin Xheda të Arabisë Saudite dhe rrëfeu njërën nga përvojat e tij jetësore.

Ai tregoj se si njëherë kishte marrë një grup të Krishterësh dhe Hebrenjësh për vizitë të një xhamie në Durban të Afrikës së Jugut. Kur ata hynë në xhami Deedat zbathi këpucët e tij dhe kërkoj edhe nga grupi t'a bëjnë të njëjtën gjë. Të gjithë i hoqën këpucët e tyre.

Pastaj Deedat pyeti grupin nëse e dinin arsyen për heqjen e këpucëve. Ata u përgjigjën, "Jo." Deedat ju shpjegoi: kur Musai ishte në Malin Sinai, Zoti I foli atij:

"Mos u afro këtu: hiq sandalet nga këmbët, sepse vendi në të cilin ndodhesh është vend i shenjtë". Eksodi 3:5

Përderisa grupi u ul në bankinë dhe shikonte, Deedat kërkoj falje për të marrë abdest. Pas marrjes së abdestit, ai prapë shkoj te grupi dhe ju shpjegoi: kjo jo vetëm që është shumë higjienike sepse kryhet 5 herë në ditë por gjithashtu ka edhe referim historik. Ai prapë citoi:

"Dhe me këtë ujë, Moisiu, Aaroni dhe bijtë e tij lanë duart dhe këmbët; kur hynin në çadrën e mbledhjes dhe kur i afroheshin altarit, ata laheshin, ashtu si e kishte urdhëruar Zoti Moisiun." Eksodi 40:31-32

Pas lutjeve obligative Deedat prapë shkoi te njerëzit të cilët tashmë ishin të zënë me vëzhgimin e Muslimanëve të tjerë duke kryer lutjet e tyre jo-obligative. Ai i sqaroi lëvizjet e ndryshme të lutjes (namazit), dhe më kureshtarja ishte sexhdeja. Duke treguar nga sexhdeja, Deedat tha se kjo është mënyra se si të gjithë profetët faleshin. Më pastaj ai e vërtetoi deklaratën e tij dhe citoi:

"Atëherë Abrami përuli fytyrën në tokë dhe Perëndia i foli..." Zanafilla 17:3

"Atëherë Abrahami u shtri me fytyrën ndaj tokës dhe qeshi; dhe tha në zemër të tij: "A do të lindë vallë një fëmijë nga një njeri njëqindvjeçar? Dhe do të lindë Sara që është nëntëdhjetë vjeç?" Zanafilla 17:17

"Atëherë Moisiu dhe Aaroni u larguan nga asambleja për të vajtur në hyrje të çadrës së mbledhjes dhe ranë përmbys me fytyrën për tokë; dhe lavdia e Zotit iu shfaq atyre." Numrat 20:6

"Atëherë Jozueu ra përmbys "."Jozuehu 5:14

"Dhe, si shkoi pak përpara, (Jezusi) ra me fytyrë për tokë dhe lutej" Mateu 26:39

Deedat i tha grupit se ata i dinë shumë mirë mënyrat e të falurit të të Krishterëve dhe Hebrenjve dhe tashmë e kanë parë edhe mënyrën se si Muslimanët falen.

Deedat butësisht e pyeti grupin: mënyra e kujt e adhurimit është më Krishtere? Grupi i të Krishterëve dhe Hebrenjve ishin unanim në përgjigjen e tyre, "Pa dyshim mënyra Islame e të falurit është më Krishtere se të tjerat."



Shumë të Krishterë të cilët rikthehen në Islam dëshmojnë se tanimë janë "të Krishterë" më të mirë. Fjala "i Krishterë" thjesht domethënë "pasues i Krishtit" apo "i Krisht-er". Prandaj, si pretendojnë këta njerëz që tanimë janë Muslimanë praktikues të jenë pasues më të afërt të Jezusit?

Le të mendojmë për këtë logjikisht duke shqyrtuar se çfarë thotë Bibla për Jezusin. Për shembull, nëse lexojmë Ungjijtë ne do shohim llogaritë e Jezusit ku ai falej me fytyrën e tij për toke, përshëndeste shokët e tij besimtarë me shprehjen e paqes, dhe agjëronte për kohë të caktuara.

Vërtetë, shumë ish të Krishterë pranojnë se ata ishin Muslimanë në çdo kuptim të fjalës para se të zbulonin konfirmimin e besimit natyror brenda tekstit të Kuranit Famëlartë shpallur profetit të fundit Muhamedit (paqja qoftë mbi të).

"O ju që besuat, falni namazin me ruku e sexhde dhe vetëm Zotin tuaj adhuronie. Bëni punë të mira (të dobishme), se do të gjeni shpëtim." Kuran, 22:77

Ju shihni se natyrshmëria e njerëzimit për monoteizëm është e pandashme nga natyra njerëzore. Sot disa njerëz të cilët pretendojnë se pasojnë rrugën e Krishtit, Ibrahimit dhe Musës (paqja qoftë mbi ta) kanë devijuar nga kjo rrugë. Dhe në rastin e Krishterimit njerëzit gabimisht kanë krijuar një fe të tërë për Profetin Jezus dhe kësisoj e kanë bërë atë diçka që ai asnjëherë nuk pretendoi të jetë.

Dhe tash sinqerisht pyeteni veten: kush pason shembullin e vërtetë të Jezusit në ditët e sotme? Siç e dini, Muslimanët luten me përulësi duke prekur tokën me ballë së paku pesë herë në ditë.

Muslimanët pasojnë fenë e Jezusit; fenë për të cilën foli dhe të cilën e praktikoi. Gjithashtu, Muslimanët adhurojnë të njëjtin Zot që adhuronte Jezusi; Të njëjtin Zot të Ibrahimit, Musës dhe Muhamedit, paqja qoftë mbi të gjithë.
Gjithashtu, Muslimanët gjithmonë përshëndetin njëri-tjetrin me shprehjen "Paqja qoftë mbi ty" dhe veç kësaj sikurse Jezusi agjëronte për 40 ditë në shkretëtirë, Muslimanët agjërojnë për një muaj të tërë gjatë muajit të Ramazanit.
Dhe në fund, le të përulemi dhe falemi sikurse të gjithë këta profetë dhe jeni më se të mirëseardhur të shkarkoni librin e namazit nga web faqja jonë.